# A është më mirë që haxhin ta përsëritë për veten e tij apo ta kryej për të afërmit?

﴿ هل الأفضل أن يكرر الحج عن نفسه أم يحج عن أقاربه؟ ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu:** Driton Lekaj

2010 - 1431



*Pyetja:* A është më mirë për njeriun që ta përsëritë haxhin për veten e tij, si haxh vullnetar, apo ta bëjë nijet atë për ndonjë nga të afërmit e tij të vdekur apo të gjallë por, që janë të paaftë ta kryejnë? D.m.th. një vit e kryen haxhin për veten e tij ndërsa haxhin e ardhshëm e bën nijet për ndonjërin prej tyre.

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ..

"Më mirë është që ta kryej haxhin për veten e tij, sepse ky është parimi bazë dhe ai mund të bëjë dua për veten e tij, të afërmit e tjerë dhe të gjithë muslimanët. Por, nëse ndonjëri nga prindërit e tij apo që të dy nuk e kanë kryer haxhin e obliguar, atëherë ai mund ta kryej haxhin për ta, pasi që ta kryej haxhin për vete. Si mënyrë e mirësjelljes apo për t'i nderuar ata nëse janë të paaftë apo pas vdekjes së tyre. Por, ai duhet të bëjë haxhin apo umren për secilin prej tyre veç e veç dhe ai nuk mund të bashkoj mes tyre në një umre (të vetme) apo në një haxh (të vetëm)." ***Fetvatë e Komisionit të Përhershëm për Fetva: 11/66***

***Shejh Ibn Uthejminit (Allahu e mëshiroftë) iu parashtrua pyetja:***

Një grua dëshiron ta kryej haxhin për nënën e saj të vdekur edhe pse nëna e saj e ka kryer haxhin e obliguar, kështu që: Çka është më mirë: ta kryej haxhin apo të lutet për të?

***Ai u përgjigj:*** Është më mirë për të që ta kryej haxhin për veten dhe të lutet për nënën e saj. Kjo sepse Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) kur ka thënë: *"Kur të vdes njeriu i ndërpritet vepra e tij përveç në tri raste: Nëse ka dhënë sadakë rrjedhëse (që vazhdon), dituri që përfitohet prej saj apo një fëmijë i mirë i cili lutet për të."*, nuk ka thënë: Fëmijë i mirë që e kryen haxhin për të, apo agjëron për të, apo jep sadakë për të apo falet për të!

Nëse do të na kishte pyetur ndokush: Çka është më mirë: Të falem e shpërblimin t'ia dedikoj babait tim, apo të jap sadakë dhe

shpërblimin t'ia dedikoj babait tim apo të lutem për babin tim? I themi: Më mirë është të lutesh për babin tënd, ngase Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) është më i ditur se ne, më i sinqertë në këshillë dhe më i qartë në shprehje (elokuent), megjithatë ai nuk tha: 'Apo një fëmijë i mirë që vepron për të', por tha: *"Fëmijë i mirë që lutet për të"*. Kjo është ajo që Pejgamberi (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të) na mësoi."[1]

[1] Fetava Ibn Utejmin: 21/251.